# Metoda praktike për zgjidhjen e mosmarrëveshjeve bashkëshortore

﴿ نحو جو أسري هادئ – أسلوب حل الخلافات الزوجية ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Jahja b. Ibrahim El Jahja

**Përktheu:** Bekir Halimi

2010 - 1431

islamhouse.com

## Metoda praktike për zgjidhjen e mosmarrëveshjeve bashkëshortore

Dy bashkëshortët duhet të shikojnë realisht në mosmarrëveshjet e tyre, pasi që është e mundur që kjo të jetë një element me rëndësi në bisedë dhe mirëkuptim, po ditëm t'i shfrytëzojmë mirë këto gjëra.

### Rregulla të domosdoshme

Pa dyshim fjalët e vrazhda dhe shprehjet e rënda kanë në vete një eho, e cila i bën të kthehen në kujtesë vazhdimisht edhe pasi të përfundon mosmarrëveshja, si shtesë e traumave dhe lëndimeve emocionale që i shkaktojnë në shpirt.

Heshtja dhe mos folja në mosmarrëveshje është zgjedhje negative dhe i përkohshëm i mosmarrëveshjes, sepse së shpejti shpërthen vullkani kur ti vjen rasti; në përplasjen e parë. Për këtë mbyllja e problemit në gjoks është fillimi i kompleksit psikik dhe ngushti e shpirtit dhe krizë e sajë e shkaktuar po nga ky problem, që ose duhet ta harrosh dhe ta lësh, ose të gjesh zgjidhje. Mirëpo doemos duhet të jetë zgjidhje për tërë atë që e ndien njeriu në vetvete dhe të jetë me dëshirë dhe kënaqësi.

Duhet larguar nga metoda e cila ndoshta të mundëson fitore të kësaj etape, shkakton fitore të njërës palë, mirëpo e zmadhon mosmarrëveshjen dhe shkakton rrënjosjen e saj, siç janë metoda e nënçmimit dhe poshtërimit, mohimit ose refuzimit, ose insistimit në fitore..

**روى البخاري عن عبد الله بن عمرو رضي الله عنهما، قال: لم يكن النبي صلى الله عليه وسلم فاحشاً ولا متفحشاً، وكان يقول إن من خياركم أحسنكم أخلاقاً ".**

Abdull-llah ibn Amri [radijall-llahu anhu] thotë: *"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] nuk ka qenë i fëlliqur (në gojë) e as i pamoralshëm dhe thoshte: "të zgjedhurit e juaj janë ata që janë më të sjellshëm".* (Buhariu)

وروى البخاري عن عائشة رضي الله عنها أن يهود أتوا النبي صلى الله عليه وسلم فقالوا : السام عليكم، فقالت عائشة : عليكم ولعنكم الله وغضب الله عليكم، قال:" مهلاً يا عائشة عليك بالرفق وإياك والعنف والفحش" قالت: أولم تسمع ما قالوا؟ قال: أو لم تسمعي ما قلت؟ رددت عليهم فيستجاب لي فيهم ولا يستجاب لهم في.

Aisheja [radijall-llahu anha] thotë: *Erdhën çifutët te Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] dhe i thanë: Es-samu alejkum (që domethënë: vdekja qoftë për ty), ua ktheu Aisheja [radijall-llahu anha]: mbi ju qoftë vdekja dhe mallkimi e hidhërimi i Allahut. Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] i tha: Ngadalë Aishe, duhet të jesh e butë dhe largohu nga vrazhdësia dhe sjellja e keqe. Tha: a nuk i dëgjove se çka thanë? U përgjigj: a nuk dëgjove se çka u thash? Unë ua ktheva, e All-llahu mua më përgjigjet, kurse atyre nuk u përgjigjet".* (Buhariu).

وروى البخاري عن عائشة رضي الله عنها قالت: قال رسول الله صلى الله عليه وسلم: " إن شر الناس عند الله منزلة يوم القيامة من تركه الناس اتقاء شره".

Aisheja [radijall-llahu anha] thotë se Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] ka thënë: *"Njerëzit me pozitë më të keqe tek All-llahu, në ditën e gjykimit, janë ata prej të cilëve largohen njerëzit, nga frika e të keqes së tyre".* (Buhariu)

وروى الترمذي حدثنا محمد بن غيلان حدثنا ابن داود قال أنبأنا شعبة عن أبي إسحاق، قال: سمعت أبا عبد الله الجدلي يقول: سألت عائشة عن خلق رسول الله صلى الله عليه وسلم؟ فقالت:" لم يكن فاحشاً ، ولا متفحشاً ، ولا صخباً في الأسواق ، ولا يجزي بالسيئة السيئة ، ولكن يعفو ويصفح ".

Ebu Abdull-llah Xhedeliu thotë: Kam pyetur Aishen [radijall-llahu anha] mbi moralin e Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem], kurse ajo më është përgjigjur: *"Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] nuk ka qenë i pamoralshëm, e as i fëlliqur ( në gojë), nuk ka bërtitur nëpër tregje, të keqen nuk e kthente me të keqe, mirëpo falte".* (Tirmidhiu, hadithi është sahih).

وقول أنس: "خدمت رسول الله صلى الله عليه وسلم عشر سنين، فما قال لي يوماً لشيء فعلته لم فعلته؟ ولا لشيء تركته لم تركته".

Enesi [radijall-llahu anhu] thotë: *"Kam shërbyer Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] dhjetë vjet, mirëpo asnjë ditë nuk më ka thënë për ndonjë gjë që e kam bërë, pse e ke bërë, ose për ndonjë gjë që nuk e kam bërë, pse nuk e ke bërë."*

Duhet kuptuar gjurmët e mosmarrëveshjes dhe vështirësinë që e paraqet për dy palët: nuk ka dyshim se mosmarrëveshja e gruas me një person të cilin e do, e nderon dhe respekton, i shkakton parehati, brengë dhe presion, e sidomos kur ajo është shumë e ndjeshme.

Duhet larguar nga së krenuari me prejardhje, pasuri, bukuri ose me kulturë të gjerë, sepse kjo është prej shkaqeve më të mëdha të prishjes së marrëdhënieve mes dy bashkëshortëve. Sepse 'Kibër', mendjemadhësi, është refuzimi i të vërtetës dhe nënçmimi i njerëzve.

Nuk duhet marr vendim para se ta studiosh situatën mirë, burri nuk është mirë të thotë për ndonjë çështje "po" ose "jo", e pastaj pas insistimit ta ndërron vendimin e vet, ose të kupton gabimin e vendimit të vet por edhe më tej të polemizon në mbrojtje të vendimit të vet.

## Hapa të domosdoshëm

1- Duhet kuptuar situatën, a është mosmarrëveshje apo vetëm keqkuptim. Për këtë të shprehurit mbi realitetin e qëllimit të secilit prej tyre dhe mbi atë që i pengon në formë direkte dhe të qartë, ndihmon në largimin e keqkuptimit, sepse shpesh ndodh që mos të ketë aspak mosmarrëveshje të vërtetë, por vetëm keqkuptim.

2- Duhet kthyer vetvetes dhe duhet llogaritur atë, për të njohur mangësitë e saja ndaj Zotit të vet, i Cili është më i Madh dhe më i Nderuar, në këtë mënyrë e zvogëlon gabimin, të cilin e ka bërë miku yt ndaj teje.

3- Duhet ta dish se çdo bela (sprovë) që të vjen mbi kokë të vjen nga mëkatet që i ke bërë, prej këtyre belave është edhe mosmarrëveshja me bashkëshorten tënde. Muhammed ibn Sirini ka thënë: Unë i shoh mëkatet e mia në sjelljen e keqe të gruas dhe kafshës sime.

4- Kujdesi që kjo mosmarrëveshje mes dy palëve mos të përhapet tek njerëzit, përveç atyre që kanë të bëjnë me këtë problem.

5- Përcaktimi i pikës kontestuese dhe përqendrimi në këtë pikë, dhe mos largimi nga kjo pikë duke përmendur gabime ose të meta tjera të kaluara, ose hapja e dosjeve të vjetra, kjo ndihmon në zgjerimin e kornizave të mosmarrëveshjes.

6- Secili prej palëve duhet të flet për problemin sipas asaj që e ka kuptuar dhe mos ta bëjë vetëm kuptimin e vet të saktë, kuptim i cili nuk ka mundësi të jetë i gabuar, ose realitet, i cili nuk pranon polemikë e diskutim. Një kësisoj qëndrimi e mbytë zgjedhjen që në fillim.

7- Në fillim të bisedimeve është mirë të përmenden pikat e pajtueshmërisë, sepse përmendja e të mirave, vlerave dhe gjërave pozitive, i zbusin zemrat dhe e largojnë shejtanin, i afron pikëpamjet dhe e lehtëson lëshimin pe nga shumë gjëra që i mban njeriu në zemër. All-llahu [subhanehu ve teala] thotë:

**[ ولا تنسوا الفضل بينكم ]**

"*... e mos e harroni bamirësinë ndërmjet jush".* (El-Bekare: 237)

Nëse njëri i thotë tjetrit: unë nuk ti harroj të mirat në këtë e këtë gjë, kurrë nuk ti kam harruar ata vepra pozitive që i ke bërë dhe nuk kam qëndrim negativ për pikat ku pajtohemi, kjo sigurisht se do të ndihmon që të lëshon pe njeriu në shumë gjëra që i ka në zemër.

8- Mos i mbaj vazhdimisht para syve të drejtat tuaja, rreziku qëndron në atë se me këtë bëhet zmadhimi i këtyre të drejtave, ose shndërrim i obligimeve në të drejta, të cilat vazhdimisht i kërkon.

9- Duhet ta pranosh gabimin atëherë kur të qartësohet ai dhe mos polemizo në këtë drejtim. Të dy palët duhet të posedojnë trimëri dhe guxim që shtyjnë të pranohet gabimi. Kurse pala tjetër duhet ta falënderoj këtë gjë dhe ta lavdërojë, sepse "pranimi i gabimit është më i mirë sesa vazhdimi në gabim". Pranimi i gabimit është rruga e saktë. Nuk duhet të shfrytëzohet ky pranim si kartë presioni por duhet të konsiderohet aspekt i ndritshëm në raportin mes dy bashkëshortëve dhe të regjistrohet në librin e të mirave dhe vlerave, të cilat duhet të përmenden dhe të favorizohen.

10 - Duhet duruar ndaj natyrës së gdhendur te gruaja, siç është xhelozia, siç ka thënë Pejgamberi [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem]: *"Nëna juaj është xheloze".* Ne duhet të kemi shembull në Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] gjatë vlerësimit të situatave, gjendjeve dhe në njohjen e natyrave të njerëzve dhe çka nuk ka mundësi të ndryshon.

**روى النسائي وأبو داود و الترمذي عن عائشة قالت: ما رأيت صانعة طعام مثل صفية أهدت النبي صلى الله عليه وسلم إناء فيه طعام فما ملكت نفسي أن كسرته، فسألت النبي صلى الله عليه وسلم عن كفارته فقال: "إناء كإناء وطعام كطعام".**

Aisheja [radijall-llahu anha] thotë: *"Nuk pash asnjë grua të bënte ushqim më mirë se Safija. Ia dhuroi Pejgamberit [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] një enë me ushqim, unë nuk durova dhe e theva enën. Pastaj e pyeta Pejgamberin [sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem] si ta shpaguaj këtë gabim, kurse ai mu përgjigj: "një enë dhe ushqim të ngjashëm".* (Nesaiu)

11- Duhet të jesh i kënaqur me atë që ta ka ndarë All-llahu, sepse po gjeti gruaja burrë të mirë, e falënderon Allahun, përndryshe do të thotë: të gjithë burrat janë të tillë. Dhe duhet të dinë burri se nuk është i vetmi që ka këto probleme, mosmarrëveshje apo pikëpamje të ndryshme.

12- Mos nxito të zgjedhësh problemin duke qenë i hidhëruar, prit derisa të qetësohesh dhe të ftohen emocionet, sepse zgjedhja që vjen në kësi situata zakonisht është e egër, larg asaj të saktës.

13- Duhet lëshuar pe në disa të drejta tuaja, sepse nuk mundet të zgjidhet një problem, nëse secili i kërkon të gjitha të drejtat e veta.

14- Duhet të përshtatesh me të gjitha gjendjet dhe rastet, secili bashkëshort duhet të jetë i qetë dhe nuk duhet të nxitojë, e as që duhet të ofkëllon dhe të bërtasë. Qetësia, mos nxitimi dhe butësia janë klima ma e përshtatshme për të pasur shikim të shëndoshë dhe të saktë në zgjedhjen e një problemi.

15- Duhet ta dinë dhe të jenë të bindur të dy bashkëshortët se pasuria nuk është shkak i lumturisë, suksesi nuk matet me pallate dhe shtëpia lukse, por suksesi është në jetë të qetë, të pastër nga çdo brengë dhe larg çdo grykësie.

16- Mos i numëro gabimet pa dashje dhe rrëshqitjet.

*Kush prej nesh nuk ka gabuar asnjëherë!?*

*Kush prej nesh ka vetëm të mira!?*